## ZOGJTË E ZIER

Miqtë e mi
Unë jam pranë jush
Sa herë që doni mund të më prekni
Nuk jam i tejdukshëm
Por as nuk i përngjaj
Flluskës së sapunit

Eci tok me ju
Jemi sa afër
Po aq edhe larg njëri - tjetrit
Sa që mund ta prekim
Thyerjen e hijes në thellësinë e ujit

Por prapë se prapë
Jemi larg shumë larg
Me dyshimet e mendimeve tona
Nëse mund të ekzistojmë kështu
Do ishte një mrekulli hyjnore

Jemi ose ndoshta duhej të ishim
Gëzhoje të vezëve të ngjyrosura
Ku mund të cicërojnë
Zogjtë e zier
Sa shumë po i përngjan librave të vjetër
Kjo ekzistencë e rrjedhshme

## PA LËNË ASNJË SHENJË

Akoma nuk munda të kuptoj
Por këto gjallesa të pangopshme
Nuk janë
Por i përngjajnë ushejzave

Si gjuha e lëngtë
Ashtu edhe shpirti i tyre
Kanë një formë shpatuke
Por janë tamam si njerëzit
Që nuk i përngjajnë njëri - tjetrit

Janë pak më ndryshe
Dhe ndryshe të kafshojnë
Pa lënë asnjë shenjë
Për hulumtime shkencore
I shlyejnë sipërfaqet e kafshuara

Thonë se kanë duar oktopodi
Hapin shumë plagë në ajër
Dhe në trungun e lisit
Por nuk mbyllin asnjë portë
Në frymëmarrjen e gjetheve

## SA HERË QË ZGJOHEN NË MËNGJES

Këto qenie mikroskopike
Rriten në maja gjethesh
Ushqehen vetëm me kokrra klorofili
Dhe kandra nëntokësore

Kur perëndon dielli
U përngjajnë guacave
Netëve të vona i shkundin yjet
Dhe pandërprerë i lehin hënës

Kanë një dëshirë të pashpjegueshme
Të identifikohen me qentë e egër
Herë miqësohen me yje
E herë me meteorët endacak

Kur zbresin në tokë ashtu të humbur
Vrapojnë trotuareve
Kryqit të tyre i vjen era mish
Në emër të hyjit vetëvriten
Dhe i vrasin të tjerët

Më duket se askujt nuk i besojnë
Zoti i tyre gjatë gjithë kohës mallkon
Sharjet i kanë në maje të gjuhës
Sa herë që zgjohen në mëngjes
Qenërisht
Kafshojnë nga një copë mjegulle

## E MJEGULLAVE TË BRYMTA

Njeriu me paterica
Hanë ose qenërisht i kafshon konservat
E hedhura në kontejner
Dhëmbët artificial
I mbesin nëpër qoshet e kutive

Një mace kërcen prej një tasi
Në tasin tjetër të konservës
Kërcejnë edhe mizat e sëmura
Si pleshtat

Një kërrabë gjysmë e thyer
I ndërron padronët
Herë i afrohet një plaku
E herë gjen strehim  te një plakë

Shiu i llamarintë zhurmon ullukëve
Njerëzit kanë dalë sheshit dhe qeshin
Me kotësinë e brejtësve të lisave
Derisa sharrëxhiu i dehur
I shkurton degët
Ku flenë mjegullat e brymta

## QË PËR HIR TË AROMËS

Ky shi i metaltë
Çuditërisht sonte po troket
Në mendjen e ullukëve
Shekuj me radhë këtu kënduan kukuvajkat

Do të vijmë nesër
Ndoshta edhe ndonjë tjetër nesër
Por ne domosdo
Na duhet t'i përngjajmë etërve tanë

Kthimi është i pashmangshëm
Sërish duhet të jemi të gatshëm
Kjo gjendje e ngurtë thyhet si kristali
Nëpër vazot nga argjila

Poqë se rriten disa tjetër  lloje
Të luleve ne nuk jemi në gjendje
Që për hir të aromës
T'i ndërrojmë shqisat e të nuhaturit

## VETËM SHPIRTI I ERËS SË MIRË

Kur i kurdisëm mendimet
Nga harqet e fjalëve
Dolën disa zogj të bardhë
Shigjetat e ngrehura
Dikush i vërtiti si patërshanat
Në drejtim të rrufeve

Ne heshtëm si guri i stralltë
Pas ndezjes së zjarreve
Eshka tymoste
Më shumë se kurdoherë më parë

Bari i zverdhur kishte ngrehur kokën
Dhe me sytë e verbët
Shikonte tej maleve
Se si piqeshin kajsitë e fundit

Njerëzit u strukën mes mullarëve
Ishte një frikë e madhe
Këtu nuk ndalen zjarret aq lehtë
Kur u del flaka e verdhë çative

Vetëm shpirti i erës së mirë
Mund t’i ndryshoj këto imazhe
Që me qindra vjet drite
Janë duke i ndezur këto zjarre të mëdha

# NJË TRUP GJEOMETRIK

Nëse mendojmë pakë më ndryshe
Neve nuk na takon
T'i gjykojmë punët
Dhe gabimet e të tjerëve
Tek e fundit kush jemi ne
Që ta luajmë rolin e gjykatësit

Mëkati si dhe faji
Janë të gjithkujt
Dhe të askujt
Ku ishte vetëdija jonë
Kur si makthi i zi
Sillej rreth nesh ndërgjegjja e pafjetur

Mbase nuk fjetëm një kohë të gjatë
Një trup i ngurtë gjeometrik
Na e zuri frymën
Dhe kurrë më
Nuk patëm rast
Të ecim me sy të hapur

## ME SY DREJTUAR KAH QIELLI

Ndoshta ne nuk i shohim gjërat
Ashtu siç na paraqiten
Në trekëndëshin e imagjinatës
Një ditë ecim vertikalisht
Kurse ditën tjetër
Zvarritemi në horizontalen tonë

Në disa raste nuk duam
T'i përngjajmë askujt
E as vetvetes
Por fatkeqësisht ndodh e kundërta
Lakohemi si era nëpër degët lakuriqe
Të pemëve tropikale

Një ditë bëhemi fëmijët e erës
Kurse ditën tjetër
Me sytë përplot acar i ndezim qirinjtë
Dhe qeshim deri në çmendi
Me kalimtarët e vonuar
Dhe me ndryshimet morfologjike

Kur kemi kohë s'dimë ta shfrytëzojmë
Si merimanga humbim në rrjetin e thurur
Dhe ditën tjetër
Me sy drejtuar kah qielli
Fillojmë me numërimin e yjeve
Që shkunden si mollët e kalbura
Nga degët e thyera të mjegullave

*Prishtinë, 06 gusht 2013*

## NËN UTURIMËN E MJEGULLAVE

Ky zë baritoni sot po i përngjan
Zërit të lashtë
E të mpirë të një profeti
Ka një pamje prej shakulline
Sa herë që hungëron majave
I shurdhon drurët dhe gurtë

Thonë se nuk heshtë asnjëherë
Poqë se ndodh e kundërta
Nën uturimën e mjegullave
Zgjohen zotat e fjetur të Olimpit
Dhe bëjnë kërdi
Në shqisat e të dëgjuarit

Sa herë që na përsëriten dimrat
Këtu përsëriten edhe tregimet e vjetra
Për disa lloje kuçedrash
Që nuk ushqehen me asgjë
Përpos me shpirtrat e rrufeve

Kur kthehet thatësira nëpër stërnishta
Si nga shpirti i nëntokës
Mbinë do zjarre
Që vetëm me prush mund të shuhen
Atëherë përballë kësaj të lige
Zgjohen fëmijët e shirave dhe i kyçin dritat

# NJË PRUSH I PAPARË

Po ecim mes përmes kërcëllimave
Të këmbëve të dëborës
Çdo hap i njeriut
Po i përngjan nuhatjes së dhelprës

Kësaj radhe pak
Shumë pak rrugë ka mbetur
Deri te ndezja e zjarrit
Një prush i paparë
Fle mbi një grusht prej hiri
Vetëtimat me padurim
Presin çastin t'i përngjajnë feniksit

Te një mol i braktisur
Dhe harruar nga peshkatarët endacak
Një njeri
I ka ndezur qirinjtë e natës
Dhe u bënë dritë anijeve të humbura

Nën trupin e rënd të një cope dallge
Ngadalë shumë ngadalë
Po merr frymë një varkë e harruar
Sonte paskan dalë në shesh hënëzat
Dhe po i kafshojnë
Shpirtrat e përmbytur të anijeve

## NJË NËNË DHE NJË PËRMENDORE

Nuk mund të marr frymë
Kam dhembje shpirti
Shikimet e topitura
Po shkasin nëpër njomësinë
E tejdukshme të bronzit

Një nënë me një tufë lule mështekne
Qëndron e mpirë
S'i lëvizin as qerpikët e erës
Vetëm shpirti i saj i madh
Ka një gjëmë të brendshme

Një nënë përballë jetës
I jetoi çastet
Më të lumtura të pleqërisë
Kur djali i saj
Duke trokitur në dyert e atdheut
Hyri në bronz

Një nënë
Dhe një përmendore
E shkrirë në dashurinë e së nesërmes
Për çdo ditë te sheshi i lirisë
Bisedojnë
Me pëllumbat që s'flasin

# KY QYTET I ÇUDITSHËM

Për çdo ditë
Shoh fotografi ngjitur shtyllave
Njerëz me maska
Dhe hijet e disa fytyrave që rrëshqasin
Drejtë arkivoleve blu

Në parkun e madh të qytetit
Kalojnë disa lloje hijesh
Dhe ngjyra të zbehta
Duke u dridhur trotuareve
Me bastunët prej druri
I kalërojnë kuajt e ngrirë

Ky qytet i çuditshëm
Mbase për çdo vjet përtëritet
Me pallto të reja
Dhe me ato të vjetra

Këpucët e ngjyrosura
Dalin në korzo dhe shëtisin
Mbrëmjeve të vona
Derisa pushojnë serenatat
Dhe pastaj bëhen
Një pjesë e përgjumur e së nesërmes

## KAH PO SHKOJNË ZOGJTË E ERËS

Kur i humbim rrugët nëpër xhepa
Mbi një stinë të lodhur
Bëhemi zogj prej argjile
Në pamundësi të ekzistencës
Na ndalet frymëmarrja

Me nostalgji hymë nëpër ëndrrat tona
Dhe asnjëherë
S'takohemi me fëmijërinë
Çdo gjë ikën sonte si harresa
Kah po shkojnë
Këto rrugë me arkivole
Që po na e zënë frymën

Një erë e fortë
po zbret nga malet
Rrënjët i kanë ndryshuar mendimet
Dënesin si kërthi të braktisur

Nëpër xhade shtruar me skamje
Kalërojnë kalorësit e verdhë
Të gjitha ngjyrat sonte
Po i përngjajnë zogjve të erës

## KUR KTHEHEN SHIRAT

Kur kthehen shirat e vetmuar
Mjegullat na mbajnë për dore
Një zog rebel
Fluturon nëpër ngjyrat e ylberit

Më duket pak qesharake kjo lojë
Të eci deri te ëndrrat e juaja
Mua më mjaftojnë vetëm hijet
Për t’i mbërri urat e thyera

Ju asnjëherë nuk menduat
Për kthimin e fluturave të bardha
Në shpirtrat e përmbytur të dallgëve
fanarët i ndezën të gjitha llambat

Një peshkatar i moshuar
Dëneste me mallëngjim te moli
Nga rrjeti i grisur iku edhe peshku i fundit
Vetëm ngashërimet mbetën peng
Në syrin e uritur të Jonit

*Prishtinë, 07 gusht 2013*

## NJË LULESHQERRE

Si zemra e një zogu
Trokëllinte tiktaku i orës
Jashtë në lagështinë e mureve
Dridhëron thupra e çeliktë e mendjes

Një trëndelinë ngjyrë qielli
Nuk i ndalë serenatat
Këndon edhe shiu
Stërkalat spërkasin ngjyrat e luleve

Nga majat e maleve
zbresin mjegullat e bardha
Zbresin duke i përsëritur pandërprerë
Tingujt e një serenate prej shiu

Shiu sërish spërkat njomësinë e luleve
Një luleshqerre e hareshme
Paska çelur në qindra ngjyra
Një hartë të madhe
Në shpirtin e grisur të mëmëdheut

## PËR KË PO BIE MOJ KAMBANË

Për kë kështu me nostalgji
Po bie moj kambanë
Kur qielli ulërin
Mbi kafkën time
Ti për asgjë kokën se qan

Nëpër faltore po falen kriminelët
Që se deshën atdheun
As babë e as nënë
Për kë kështu me nostalgji
Po bie moj kambanë

Një zë baritoni
Nga qielli i ngrysur zbret
E dielli me ngashërim po qanë
Për kë kështu me nostalgji
Po bie moj kambanë

Ky shi i çmendur s'pushon
Sërish një lloj myku të paska zënë
Kurse njeriu çdo gjë harron
Për kë kështu me nostalgji
Po bie moj kambanë

Pranë sofrës së uritur
Sërish për festë po qanë një nënë
Kurse hyji s’bezdiset atje lartë
Për kë kështu me nostalgji
Po bie moj kambanë

## ISHTE VONË

Vrapojmë nëpër telat e një serenate
Tringëllin si pikat e shiut
Zërat e meteorëve
Përse po dënesin menatë ylberet

Ishte vonë
Tepër vonë kur i ngjyrosëm vezët
Pashkët kishin mbetur te arkivolet
Dhe qanin stinët si shirat

Dielli i harruar fshihej pas maleve
Asnjeri s’festonte mbjelljen e luleve
Në fundosjen e fanarit një qiri i ndezi llambat
Sytë e lëbyrë të peshqve ndriçuan detin

## NJË ANIJE KOZMIKE

Ne ecim rrugëve
Me nga një pasion të shthurur
Jashtë portave të mendjes
Fantazmat trokasin nëpër dyert e bronzta
Ku pandërprerë qeshin kullat prej dylli

Ecim ose rrugët vijnë pas nesh
Me të njëjtin  pasion
I dëgjojmë zërat e zogjve
Dhe ndalemi të meditojmë
Për disa fluturime të dyshimta

Një anije kozmike
I ka humbur të gjitha shpresat
Nëpër rrugën e qumështit zbresin mjegullat
Dhe prej stërkalave të shiut
Mësojnë për fshehtësinë e frymëmarrjes

Nëse duhet dhe është nevoja
Ne sërish do të nisemi me ose pa pasion
Rrugët janë të gjata deri te gjelbërimi
Vetëm çastet e rastit në pasqyrën e thyer
Mund t'i ndërrojnë pikëpamjet e mendimeve

## KJO FANTAZMË UJI

Varka ime
Noton deteve si një fantazmë
Flokëverdhë
Me një dry të zjarrtë
I hap të gjitha portat e dallgëve

Herë ankorohet në brigjet
E së mundurës
E herë deri në pamundësi
I zgjatë duart e lëngëta

Bisedon me anijet e përmbytura
Varka ime si vegimi
I shtrinë shikimet deri te qiejt
Diku në fund të rrugës qanë si kërthi

Kjo fantazmë uji
Si askush e njeh gjuhën e peshkut të artë
Ajo është alfa dhe omega
E një biografie të përsosur

## ISHE NJË BIR FSHATARI

Sa herë që zgjoheshin nga gjumi
Malet prej dallgëve
Ti i përngjaje detit antik
Dhe nga shpirti yt
Si nga dheu shpërthenin meduzat

Ishe një bir fshatari
Në një trastë të dhirtë
I ruaje mentë e tua prej oktopodi
Sa herë që kërkonte nevoja
Bëheshe roje e atdheut

Kishe mundësi
Të matesh me furtunat
Lëkura e jote shndërrohej në vela deti
Dhe sa çelë e mbyllë sytë
Kishe mundësi t'i hapësh portet e limaneve

*Prishtinë, o8 gusht 2013*

## HIJA

Si krakëllimë korbi
Një hije troket në xham
Kalorësit paskan mbërri më herët
As gjumë më nuk kam

Troket e nuk ndalet era
Mbase zëri i kambanës imiton
Zogun e natës
Ding dong dong ding

Çfarë po ndodh jashtë mureve
Në lagjen tonë s'dëgjohen zërat
Si lia e ujit
Lagështia paska hyrë mes damarëve

Sërish një trokitje te murishtat
Trokasin e nuk ndalen hijet
Përtej dritareve të dhomës
Ecin ngadalë këpucët e mia dhe arkivolet

## KA DIÇKA TË GJALLË

Ka diçka të gjallë në këtë mur
Kjo natyrë e vdekur
Mbi tavolinë
Një vazo prej lotëve dhe një shtambë
Me shekuj nuk i ndalin vajet

Po ju them se ka diçka
Misterioze qeshja e bludës së drunjtë
Dridhen edhe lagështit e mureve
Mbi tavolinën e vjetër
Një hudhër e kundërmon trishtim

Më kuptoni me të vërtet
Paska diçka në këtë fshehtësi
Ky qelës i ndryshkur
Sërish po i hap muret e mbyllura
Dhe portat e fjalëve

Po ju them
Ka diçka të gjallë
Në shpirtin e kësaj natyre të vdekur
Edhe ky portret i harruar në podrum
Duket se është ngjallur
Në mesin e gozhdëve të ndryshkura

## OSE SHIU PAHIRI TROKET

Sa herë që teshtinë era
Sjellë nga pak shi
Ose shiu pahiri troket
Në ndërgjegjen e gjelbërimit

Bari i venitur
Nuk është në gjendje me i hapë portat
Rri mbyllur guaca në dunë
Asnjë zë njeriu s'dëgjohet

Era teshtin e troket në xhama
Askush nga brenda s'përgjigjet
Dritaret nuk hapen
Era e ftohtë kollet e teshtinë

## NJË NJERI I MADH

Në zanafillën e barit
Rritet një dru i verdhë
Zogjtë e stinës nuk ndalen askund
Përpos që pinë ujë
Në shpirtrat e drurëve halor

Thonë se një njeri sykaltër
Ecte mbi syprinën e ujit
Unë pohoj të kundërtën
Njeriu shkelte
Me një lehtësi të paparë
Mbi tejdukshmërinë e ajrit të zjarrtë

Për çdo mëngjes një peshk i madh
Parahistorik
I lante sytë e kaltër të detit
Frymëmarrja e gurëve i hynte në shpirt
Dhe shndërrohej fjala e tij
Në shpirtra njerëzish

Një njeri si vetë zanafilla
Depërton edhe në gjumin e drurëve
Kurdo herë që i teket
Mund t'i përpijë edhe malet
Një njeri i madh ecën mes njerëzve të vegjël

## NJË ZË SI NGA LASHTËSIA

Një serenatë dhe kitara
Dëgjohen diku larg
Tingujt e vrushkujve të ujit
Hynë mes lirikave
Dhe shndërrohen në legjendë

Një zë si nga lashtësia
Buron përtej mjegullave
korbi i zi
I zi si sytë e sterrës
Fluturon me përrallat e mishta

Një qen i vetmuar s’i ndal të lehurat
Duke biseduar me meteorët
Nuk i harron as yjet endacak
Nëpër qiellin e qytetit tim
Kaherë po enden flokët e arkivolet

Një serenatë dhe një kitarë
Sa përmallshëm qajnë sonte në duet
Fryma e freskët e maleve
Po na i sjellë
Hingëllimat e së kaluarës

## RRAPET MUND TË FLININ

Ishim fëmijët e rebelimeve
Sa herë që qoheshin peshë malet
Ne shkulnim nga një copë ashti
Nga shpirti i tokës
Dhe u bënim dritë kalorësve të mjegullave

Këngët i kishim në maje të gjuhës
Sa ora u bënim zë legjendave
Dhe te lugjet e verdha
Takoheshim me zanat e mira

Asnjëherë nuk i mbyllëm portat
Edhe kur trokitnin djajtë e përrenjve
Kërcëllimat na lajmëronin
Se një ogur i zi
Është fare pranë maleve tona

Me shekuj bëmë gjumë me një sy
Rrapet mund të flinin
Edhe gurtë gjumin e bënin gjumë
Por fisi i jonë
Ende është gjallë

## THONË SE NUK JEMI ASKUND

Këto atome të pluhurit
Që jemi duke i prekur çdo ditë
Nuk vijnë nga asnjë kozmos
Por nga shpirti djallëzor
Dhe i pavdekshëm  i njeriut

Një kohë të gjatë
Bredhim të humbur rrugëve
Si vetë njeriu
Në humbëtirën e një shkretëtire
Të gjallë

Në njërën dorë e mbajmë
Një totem pagan
Kurse në tjetrën
As vet s’jemi të vetëdijshëm se çka

Por mbajmë diçka ogurzi
Nën lëkurën e zeshktë të hijes
Si një hartë të grisur në kujtesë
Shfletojmë plagët e njerëzve
Dhe dashurin e fshehur të tyre
Shfletojmë
Një histori që s’vdes askurrë

Thonë se nuk jemi askund
Por njerëzit
S’i përngjajnë lumenjve të humbur
Ecjet tona të mundimshme
Asnjëherë nuk përfundojnë
Në fund të asnjë udhëtimi
Por ne do ecim
Deri te rinjohja e mjegullave
Deri te rinjohja e vet njeriut

## ASNJË SHPRESË PËR QYTETIN

Për çudi
Paskan dalë për sheshi
Thasët e najlonit të zi
Dhe qeskat prej letre
Grumbuj plehrash nëpër trotuare
Na i verbojnë sytë

Në një cep të qytetit
Kundërmojnë rrugët
Diku në ndonjë spital psikiatrik
I japin infuzion trishtimit të ditës
Një nënë në pamundësi të heshtjes
Po qanë si një fëmijë

Qajnë edhe ullukët e çative
Të rrënuara
I tërë qyteti vuan
Nga sëmundja e këpucëve
Rrugët kanë dalë te sheshi
Dhe protestojnë
Kundër etheve të verdha

Një kontejner i vjetër
Mbështetur për një shtyllë telefoni
Kollitej si kau i moshuar
Asnjë shpresë për qytetin
Që vuan
Nga sëmundja e përditshmërisë

## ISHIN ATO VITE TË PUSHKËVE

Ti atdheu im i mirë kur nuk pate bukë
Gatove gur stralli
Në një kusi të madhe të metaltë
I shkrije kazanët prej bakri

Dhëmbët e çeliktë të erës
I përdore për thyerjen e burgjeve
Sa herë që kërkonte nevoja
Ti ishe në ballë të çdo stuhie

Më kujtohen si sot
Vitet e dimrave të acartë
Kur një pushkë pa kondak
Shitej deri shtatë herë
Kurse herën e tetë
Plumbi ngjizej
Për shtatin e plagosur të Gjergjit

Nënat tona të mira qanin
Dhe me lotët
E kristalta prej dëbore i shëronin plagët
E baballarëve
Që prej të rrahurave
Trupi kundërmonte
Si hudhrat e kalbura

2.

Ishin ato vite të haraçit
Dhe të kërkimit të pushkëve
Kur qanin burrat
Mbi do dimra të zi

Po e dorëzove
Pushkën e blerë nga miku i hetuesit
Ti më vonë duhej t'i blesh
Edhe dhjetë të tjerë
Se përndryshe të piu e zeza

Kur nuk kishin se çfarë të kërkonin
Me këmbëngulje prej një bishe
Pinin gjak shqiptari
Derisa deheshin  hetuesit
Si derrat e tërbuar

*Prishtinë, 09 gusht 2013*

## NJË MERIMANGË E ZEZË

Heu sa kohë e gjatë
Mbi dymijë vjet jam në Lindje
Po aq vite
S’jam as atje
Ku ditët mbyten në sterrë
Kurse netët të vrasin në gjumë

Ka kohë që ndjehem i humbur
Mes këtyre librave
Edhe ikonat më zgërdhihen
Sa shumë paska fytyra
Në pasqyrat e thyera

Heu moj natë e Lindjes
Ku përsëriten thirrjet e mjegullave
Në emër të kujt
Po vriten njerëzit
Në emër të kujt gjakosen rrugët

Mbi dymijë vjet jetova qençe
Në shpirtin e mykur të shkretëtirës
Akoma një merimangë e zezë
Ka kohë
Që merret me thurjen e rebusit

## UNË KAM VETËM NJË ZOT

Më falni që nuk Ju besoj
Zoti i kujt do qofshi
Ju sërish Jeni Zot

Unë kam vetëm një Zot
Ai është atdheu im
Zoti dhe gjaku i gjakut tim

Zot mbi të gjitha Zotat
Në të kam lindur
Dhe në të do prehen eshtrat e mia

Më falni që nuk Ju besoj
Unë kam vetëm një Zot
Ai është atdheu dhe gjaku i gjakut tim

## NJË VOGËLUSH SYKALTËR

Kohën që e lëmë pas
Mbase e gjuajmë në harresë
Ose vet ne jemi koha që ikën
Nga xhepat e shqyera të këpucëve

Një ditë bredhim nëpër mendimet tona
Bredhim deri në asgjësim
Kurse ditën tjetër si të rilindur
Dalim nga lëvozhga e ajrit

I pyesim njerëzit kush janë
Dhe nga cili planet u dyndën
Në të qarat e kësaj pasqyre të thyer
Të gjithë heshtin si guri

Një vogëlush sykaltër
E flokëverdhë
Me sy prej drite
Përcjellë ecjet e jashtëtokësorëve
I përcjellë dhe me shikime qesëndisëse
I harron buzëqeshjet
Nëpër trotuaret e verdha të qytetit

**2.**

Jashtë  mureve të mendjes
Nga degët e mëllagës së kuqe
Mbinë një lule bojë gjaku

Pranvera sivjet
Trokiti më herët
Në portat e meteorëve

Thonë se ky dimër
Do të jetë shumë më i ashpër
Se dimrat që shkuan

## SA JANË TË VEGJËL DISA NJERËZ

Në mes të sheshit
Një njeri
Prej guri ose bronzi
Por kryesore ka lindur njeri

Sa shumë dallon prej meje
Më përbuzë që isha ikanak

Më shikon dhe nuk më sheh
Njerëzit e sojit tim
Janë të padukshëm
Ose të tejdukshëm

Sa herë që donë ikin dhe po aq herë
Kthehen në vetvete dhe bëhen hero

Për hir të ndërgjegjes
Për çdo festë shtetërore vendosin
Nga një kurorë lavdie
Pranë bronzit që heshtë

Sa janë të vegjël disa njerëz
Kur rriten prej një feste në festën tjetër

## I LASHË PRAPA SHPINE

I lashë prapa shpine trotuaret
Dhe vashat me gjinj artificial
Një lule kristali
Çelte trishtim nëpër vazot e thyera

Ikëm dhe çdo gjë vinte pas nesh
U fshehëm në shpirtin lozonjar
Të furtunës
Një sëmundje e paparë ishte përhapë
Nëpër kalldrëmet e mëhallëve

Asnjë dyqan i hapur
Qepenat kishin mbetur si eshtra dinozaurësh
Vetëm gazetashitësi
Ishte ngjizur me vetminë e rrugicave
Dhe qante mes germave të plumbta

I lashë pas shpine njerëzit dhe mushkonjat
Dyqanet edhe shtëpitë publike
Çdo gjë mbeti pas thembrave të mia
Që nuk mund të ikte
Deri te trishtimi i vazos së kristaltë

## QË ISHTE I TËRI VRER

Brenda një kove të urinimit
Rritej një fije bari
Sa herë që e ndukte gardiani i moshuar
Po aq herë
Edhe më tepër lëshonte shtat
Sa që një ditë
Arriti ta kapte dritaren me dorë

Bari i hollë si shpirt fryme
Kurse gardiani trashaluq
Shpirt kungulli
Në çdo orë dhe kohë
Kacafyteshin deri në asgjësim

Bari në kovën e urinimit
Rritej e rritej
Kurse gardiani i dehur zvogëlohej
E bëhej pluhur

Brenda një burgu çfarë terrori
S'guxonte të rritej as bari
Por natyra nuk pyete për asgjë
As për gardianin hundëderr
E as për sistemin
Që ishte i tëri vrer

## ZOGJTË NUK LINDIN NGA HIRI

Kur më kafshuan ujqërit
Ndjeva një zë prej acari
Te portat trokitnin egërsitë e bishave
Koha kishte mbetur pas maleve
Dhe qante si një kërthi

Prej kujt të kërkojë ndihmë
Askush nuk merr frymë
Këto vdekje të gjetheve të fishkura
Po ma përkujtojnë fëmijërinë
Dhe stinët që vdisnin
Një nga një

Do zjarre vinin nga malet
Si kashta e thekrës
Digjeshin drurët dhe gurtë
E atdheut tim me sinorë të kafshuar

Vetëm gjethet mbetën nëpër degë
Si disa kujtime të përhitura
Mos u besoni përrallave
Zogjtë nuk lindin nga hiri

## VAJTONIN EDHE IKONAT

Sa herë që na mbetën të hapura portat
Kishte dyndje mjegullash
Herë vinin ato të zeza
E herë të plumbta

Mermeri te kisha i vajtonte ikonat
Vajtonin edhe ikonat
Fatin e gjymtë të mermerit
Ky duet i trishtueshëm
Mbase ndodhte çdo vjet në qytetin tonë

Lumëbardhi kokulur i shkulte qerpikët
Një gjëmë të padëgjuar
Lëshonin guralecët e murrmë
Me ngashërim qanin edhe stërkalat e ujit
Ky qytet i lashtë
Për çdo ditë po vdes nga pak

Një stërkalë prej loti doli sheshit
Dolën edhe zogjtë e fjetur
Joni i priste me padurim dasmorët
Te shelgjishtat e pikëlluara
S’kishte më pikëllim

## KAH PO SHKOJNË ZOGJTË

Nëpër një shteg të imagjinuar
Vrapojnë kalorësit e pikëlluar
Vrapojnë e nuk ndalen askund
Dita mbi një stol të drunjtë
Pikturon trishtimin e hijeve

Asnjë pëllumb i bardhë
Sonte nuk fluturoj deri te ti
Kush do t'i sjellë letrat elektronike
Në këtë ajër të karbonizuar
Njerëzit nuk mund të marrin frymë

Shiu dhe era e ndërruan rrugën
Ikën përtej mendimeve të zogjve
Asnjë flutur nuk ndalet mbi çati
Të bisedoj me krimbin e mëndafshit
Kah po shkojnë zogjtë nga ky qytet

## SI DO TË DALIM NË PRANVERË

Si të dalë nga kjo vetmi
Më thërrasin zogjtë
Por ku të tretem i tëri
Në shpirtin tim zgjohen baladat

Kur dola nga udhët e gjumit
Binte një shi i rreptë
Te cilat këngë t'i kërkoj duart e sëmura
Kah të kthehem si mullinjtë e erës

Njerëzit kishin ikur
Përtej kozmosit
Nëpër baladat e këngëve tona
Kanë filluar të çelin zogjtë

Ku mbetën vezët e ngjyrosura
Të një feste
Kur një kohë e pakohë
Na i shkeli pashkët

Pas një dimri të vështirë
Sërish erdhi një tjetër dimër
Edhe më i acartë
U thanë degët dhe rrënjët e mollëve
Si do të dalim në pranverë

## NJË ELEFANT I MOSHUAR

Këtu në qytetin tim
Ditët dhe netët rendin
Drejtë një stine me dimër
Ku nëpër korije këndon një kukuvajkë

Zëri i heshtur i mëngjesit zgjohet jerm
Qyqja i ka lidhur duart
Dhe i përngjan një shtëllunge prej bore
Edhe rend te një dimër i acartë

Kur menduam se përfundimisht
S’do të kthehet pranvera
Nga shpirti i maleve doli një gjëmë
Dhe i shkuli flokët e thinjura

Si nënat e dhunuara
Vjeshta kishte mbetur pa asnjë gjeth
Degët lakuriqe pa kurrfarë paragjykimi
Ia filluan një vaji të lashtë

Qante edhe toka nën këmbët e kaut
Një elefant i  moshuar
Si nëpër balada
I kërkonte eshtrat në varret e gjyshërve

## NUK DUA TË TROKËLLIJË

Nuk dua të pyes askënd
Se si mund të vdes për liri
Sepse kur pata këtë rast
Ia ktheve shpinën atdheut

Nuk dua të trokëllijë
Në portat e asnjë varri ose arkivoli
Sepse kur më thërriste vdekja
Unë veç ia kisha mbathë këmbëve

S'dua të trokas as në ndërgjegje
Po ta kisha pasur
Sot do isha një shpirt mermeri
Ose njeriu i shkrirë në bronz

S'dua ta pyes askënd më
Se si shkohet në Parajsë
Po ta kisha dashur atdheun tim
Çdo gjë do ishte e imja
Edhe Parajsa

*Prishtinë, 10 gusht 2013*

## SI NËNAT TONA

Edhe kur nuk jemi  të trishtuar
Qajmë si njerëzit pa çati
Dënesim me ngashërim
S'ndalen as drurët
Të lënë ne vetminë e një vjeshte

Nëpër lagje të dhunuara
Si nga baladat zgjohen
Të përgjumurit
Dhe i këpusin degët e qershisë

I tërë qyteti fle në gjumin e gjetheve
Vetëm kryqet e dhunuara
Qajnë dhe dënesin
Si nënat tona
Në vitet e ikjes së stinëve
Pranë binarëve dhe zogjve të trishtuar

## TI EC DERI TE YJET

E pështyva lëmshin e mjegullt
Që ma ngufate shpirtin
Dhe sa ora
Sajova një tjetër gjendje prej gjelbërimi

Këto vargje
Që po mbinë në këto degë
Ose burojnë nga një tjetër shpirt
Sonte po derdhen në lumin e fëmijërisë

Ec e mos u ndal asnjëherë
Ti kënga ime
Nëse ndalem sërish sonte
Ti ec deri te yjet
Mos u ndal asnjëherë te kroi i shterur

Zogjtë e tu mund të pinë ujë
Në shuplakat e etjes
Së çdo trishtimi
Por ti kënga ime
Sërish duhet të jesh në ecje e sipër

Ke lindur me një tjetër shpirt
Dhe trajtë ujore
Po që se ndalesh njëherë
Ti kënga ime
Kurrë më
Nuk do të jesh në gjendje
Të ja zësh fillin e kuptimit të jetës

Ec e mos u ndal asnjëherë
Ti kënga ime e mirë

## TË THASHË MOJ NËNË

Mos ardhshin më asnjëherë
Letrat e kaltra
Dhe pëllumbat me shpirtra të vrarë
Kjo tokë
Me zë po rënkon moj nënë
Po rënkon
Si dje si sot
Si dikur më parë nëpër mote

Të kujtohet ajo ditë
Kur u ndamë
Të thash moj nënë
Të thash
Se do të kthehem një ditë

Do të kthehen moj nënë
Se as këtu në kurbet
Amanetin e dhënë
Toka e huaj
Mu si toka e jonë nuk e mbanë
Nuk e mbanë moj nënë

Më dëgjo moj nënë
Unë erdha me plagën
Dhe dhembjen time
Por ti moj loke
Të paska zënë gjumi
Në këtë mermer
Paske hyrë në kujtesën e arkivolit
Mbështjellë me qemer

## NJË FURTUNË E FORTË

Kur dynden këtyre anëve
Njerëzit e vegjël
Të mëdhenjtë
Nëpër do qeska najloni grumbullojnë
Eshtrat e një kohe të ikur

Në fund të kolonadave
Një sarkofag i murrmë
I zbraz xhepat
Dhe si shpirti i erës qanë nëpër korije

Venë e vijnë njerëzit sa për sy e faqe
Shohin dhe ikin si arkeologët
Diku pas maleve
Ose fshehurazi futen
Si minjtë e gjirizeve në shpirtrat e drurëve

**2.**

Një furtunë e fortë
Si një njeri gjigand zbret nga Sharri
Zbresin edhe lisat

Historia lavire
E ka veshur xhubletën
Dhe shikon me qesëndi të vegjlit
Se si janë duke u rritur

Shikon diku në largësi
Dhe përmallshëm dënes
Një gur i rënd në shatërvan
Që ka zënë myk të verdhë
Mbi këto kalldrëme ilire
Deri sa kalaja e rrënuar
Si sogjetarë fushash
Shikon tej ujërave të turbullta

Shikon dhe hesht
Si gurtë e këtyre maleve
Një nuse e ka hequr duvakun
Dhe me padurim e pretë dhëndrin
I cili kurrë nuk u kthye në atdhe

## KANË FILLUAR TË LEHIN NETËT

***"Bëni ç'mos kudo Shqiptarë***
***Të ribashkohemi sa më parë"***
***Dhimitër Nica***

Imzot
Çfarë po ngjanë sot
Nga cilat shpella po dalin lugetërit
Që po u pengon edhe kali i Juaj
Prej bronzi
Kali po u pengon
Imzot
He Zoti i vraftë

Te sheshi kanë filluar
Të urinojnë lukunitë
Çdo gjë shqiptare
Kinse na qenka tradhti

Imzot
Çfarë po ndodhë me dizgjinët
Mos është koha t'i mbathim
Kuajt e luftës
Imzot
Dhe të kalërojmë nëpër çdo cep
Të atdheut të kafshuar

**2.**

Imzot
Mjeshtrit më të mëdhenj shqiptarë
E kalitën shpatën e Juaj
Në zjarrin
Dhe në millin e lotit të atdheut

Mbi pesëqind vjet fjete
Mbase ende je duke fjetur
Atdheu nuk është princi i përrallave
Imzot
Por Ju zgjohuni nga kjo kllapi
E ligë
Dhe putheni  në ballë
Këtë tokë të bekuar shqiptare
Që po vuan si asnjëherë më parë

Imzot
Mua po më dhemb  shpirti
Kur dëgjoj se dikush na qenka
Kinse i krishterë
Ose tjetri mysliman
Shqipëria nuk ka fe Imzot
Atdheu im është gjaku
Dhe shpirti i gjyshërve të mi

**3.**

Imzot
Kur qante nëna ime
Ju nuk ishit në trojet e Juaja
As kalorësit e nëntokës
Nuk vraponin fushave të Dardanisë
As nëpër shpirtin e kalldrëmeve Ilire

Disa kalorës të tjerë
Edhe më të egër kalëruan qençe
Nëpër palcën e dërmuar të atdheut
Ju Imzot
Mbase kënaqeshit
Në sheshin Skënder bej
Kurse nëpër shpirtrat tanë
Lodronin kalorësit
Dhe kuajt e egër

4.

O Zot
Nga cili planet pikuan dhelprat
Dhe egërsitë e qenve
Kanë filluar të lehin netët
E të tërbohen meteorët

Kuajt më nuk hingëllojnë
Imzot
Gomarët i kanë ndërruar shalat
Dhe kalërojnë me potkonj ari
Me potkonj argjendi
Imzot

Mua me shumë vështirësi
Po më mbajnë këmbët
Nëpër pantallonat dhe mëngët
E këmishës sime
Përbirohen macet
Imzot
Përbirohen macet e zeza
Dhe të egërsuara nga koha

**5.**

O Imzoti i im
Këputi dizgjinët e kësaj amullie
Thyej njëherë e përgjithëmon
Mëgojëzat e trishtimit
Kjo tokë e mjerë ka nevojë
Shumë ka nevojë për pak infuzion
Imzot

Kjo është hera e dytë
Që po ju lus o Imzot
Unë nuk kam më kohë
E as durim
Besa edhe pleqëria më ka dërmuar

Një ditë Ju do të na shtyni
Mua dhe miqtë e mi
Do të na detyroni t'i këpusim dizgjinët
E kalit të juaj të fjetur
Imzot
Kalit të fjetur

**6.**

Unë jam shumë i befasuar
Me ju Imzot
Dhe me atdheun tim
Ju nuk paskeni asnjë dekoratë
Mbase nuk keni asgjë Imzot
Nëpër rropullitë e bronztë
Po fryjnë erërat e zeza

Po frynë një stuhi e acartë
Nëpër jelet e kalit të fjetur
Zgjohuni Ju
Dhe doriu i Juaj i përgjumur
Askush nuk fle pesëqind e më shumë vjet
Koha është Kryezoti im
Të zgjoheni
Të zgjoheni Imzot
Njëherë e përgjithmonë

**7.**

Nuk di më
Edhe sa herë do të Ju vrasin në bronz
Këputni frerët e vdekjes
Nuk i thonë jetë kësaj
S’jetohet mbi kalin e përgjumur
O Imzot
Nuk është kjo mënyra e jetesës

Më duket se edhe Ju harruat
Se si vdiste shqiptari për atdhe
Më mirë i vdekur nën dhe
Se sa i fjetur në bronz
O Imzot

Mbase edhe kali i juaj e ka humbur durimin
Për çdo mëngjes hingëllon
Hingëllon
Dhe gjëmon si lufta
Imzot

*Prishtinë, 16 gusht 2013*

**8.**

Ne jemi në Ballkanin e trazuar
Ku netët fillojnë të çeta
Kurse mëngjeset
Zgjohen të tërbuara
Dhe lugetërit u përngjajnë
Djajve të Ferrit

Edhe ndryshimet më të vogla atmosferik
Ndikojnë në mendjet e njerëzve
Herë vijnë shirat me uturimë
E herë bubullimat
Me kërcitje topash të ndryshkur

Shkundi pakës jelet e kalit
O Gjergji im
Shkunde pluhurin e së kaluarës
Se truri dhe shpirti
Na kanë zënë një myk të verdhë
Nuk po mund të marrim frymë
Prej mbeturinave të kohës së sotme
Na i kanë zënë
Udhët dhe shtigjet o Gjergj

**9.**

As arkeologët nuk po e kuptojnë
Ndryshkun e millit
S’e lëshon dot shpatën të vringëlloj
Nuk e lëshon dot shpatën o Atë

Këtu po vringëllojnë
Vetëm zërat e kufomave të verdha
Dhe kjo histori e sëmurë nga myku
O Imzot

Ka kohë që mbi qiellin e vrarë
Na kanë vdekur daullet e kushtrimit
Askush më nuk po u bie kambanave
Janë harruar zërat e thirrjeve
Janë harruar o imzot

Sa është e trishtueshme kjo heshtje
O Atë
Sa qenka e tmerrshme kjo vdekje
O Gjergj

**10.**

Zgjohu bre burrë
Te ne Kosovë
Vetëm fëmijët flenë deri vonë në mëngjes
Kurse Juve Ju zuri akshami
Zgjohuni
Dhe prishjani gjumin e kësaj letargjie
Mbajeni të ngrehura Patërshanat
Mos të vuajnë kaq më dhembje
Në gjysmë shtiza

Lëshoi nëpër korijet
Brigjet
Dhe sukat e atdheut
Dizgjinët e kalit të përgjumur

Lëshoi frerët o Imzot
Dhe jepja këngës majëkrahut
Këndo edhe njëherë
Mu ashtu
Siç ka kënduar gjithmonë shqiptari

Zgjohu bre burrë
Mjaftë fjete
Nuk mund të të mbajë as kali më
Ju neve na duheni i gjallë
E jo i ngrirë në bronz
O Atë
Jo në bronz
Ku mund të urinojnë djajtë

## 11.

Qohu bre burrë i dheut
Qohu edhe njëherë
Si në kohën e Gjergj Elez Alisë
Shëroi plagët e mëmëdheut
Qohu o Gjergj i madh
Se përvajshëm po dëgjohen
Vajet e nënave
Dhe vajet e kuajve të luftës

Nëntëqind vjet u bënë
Që po hingëllon kjo plagë
Qohu bre burrë i dheut
Qohu edhe njëherë
Vringëlloje atë shpatë të zjarrtë
Mbi koka të çmendura ballkanike
Qohu bre burrë
Njeriu s'lufton për fe
Por për atdhe

Unë dëgjoj
Për çdo ditë dëgjoj zërat
E thirrjeve të lashta
I dëgjoj zërat e thikave
Kuajve
Dhe të njerëzve të gjakosur

I dëgjoj
Thirrjet e pandalshme të Atdheut
Shpata dhe patërshanat
Veç kanë dalë në bejleg
Ku me padurim të pashoq
I presin luftëtarët
Presin që kali i juaj prej bronzi
Të zgjohet nga ai gjumë i bronztë
O Imzot
Të zgjohet nga gjumi
O Gjergj i madh

# TROKASIN ZOGJTË E IKUR

Si nga ndonjë baladë e vjetër
Dola nga qyteti im
Pas meje vinin shirat e vdekur
S'isha në gjendje më
T'i kontrolloj duart
Era frynte
Frynte çmendurisht nëpër kallamishte

Askund asnjë copë mjegulle
Një saç i përskuqur
Po e pjekë tokën
Si dielli i portokalltë
Që i pjek duart e ajrit të dendur

Një udhëtar i vetmuar
Me tërë kureshtjen e pikëllimit
I përcjellë me kujdes
Të rrahurat e zemrës së shiut

E shiu s'ndalet
Në ullukët e llamarintë të erës
Trokasin zogjtë e ikur
Troket
Vetë zëri i frymëmarrjes

Kur patëm mbërri në udhëkryq
I pamë daullet e shqyera
Qante një sarkofag i harruar
Qante  një zog në shi

## PO PIKON EDHE ETJA

Kush e di se nga cila kohë
Vinin zërat
E daulleve si një kushtrim i ri
Asnjë copë frymëmarrje
Nuk paska mbetur në duart e mia

Pak fjalë e pak trishtim
Po pikon nga ujëvara e hënës
Po pikon edhe etja
Si një mallkim prej pikëllimeve

Zogjtë e egër po i lënë foletë
Te shelgjet po ndizen zjarret  mëdha
Ikën edhe pulëbardhat e fundit
Nga ky det i përgjumur

Një peshk i hutuar po dënes mes dallgëve
Shkuma e kripur
Te një hënë e plagosur
I ka ngritur duart dhe qanë si një fëmijë

## LAMTUMIRË MOJ FURTUNË

Nuk po ju them lamtumirë
Sot për sot
Por për një tjetër ditë
Kur do të iki me patat e egra

lamtumirë moj furtunë
Ti bija e trishtimit
Dhe ti ëndrra ime
Lamtumirë

Unë ende jam me zërin e gjetheve
Herë qaj
E herë këndoj si zekthi
Në shpirtra njerëzish

Lamtumirë
Edhe ju zogjtë e ngrirë
Një ditë do të takohemi
Si dy qirinj të mpirë

Nuk po ju them lamtumirë
Me zemër të ngrirë
Sot për sot po e përshëndes
Vetëm të nesërmen dhe patat e egra

## QANTE EDHE NJË FËMIJË

Sa herë që lumenjtë zgjohen në mua
Një ujëvarë prej mjegulle
Buron diku në fund të stinës
Buron
Dhe takohet me etjet e degëve

Një kumbull e pjekur zbriti nga degët
Kur një kandër e zezë
Hyri në shpirtin e rrënjës
Hyri dhe askurrë më
Nuk kënduan gjethet serenatën e hënës

Qante një nënë fatin e erës
Qante edhe një fëmijë
Për sandalet e shirave
Poshtë te lagjja e mullirit
Në një kor madhështor qanin mokrat

Sa herë që lumenjtë zgjohen prej shirave
Retë dhe mjegullat
I përgatisin patërshanat
Një ujëvarë prej lotëve
Përmallshëm bisedon me etjen e tokës

## DIKU PAS ATYRE MAJAVE

Mbrëmë kur binte shi
Binin edhe shpirtrat e gjetheve
Kjo erë e pikëlluar
Mbase ikte pas stinëve të vdekura

Iknin edhe zogjtë e vetmuar
Një njeri
Kishte hyrë në botën e dekoratave
Dhe i përqeshte daullet e pikëllimit

Disa njerëz me nga një shtizë të thyer
Nëpër duar
Parakalonin si statuja bronzi
Nëpër udhët e ikjeve qanin zekthat

Diku pas atyre majave
Digjeshin flakë krahët e plagosur të zogjve
Digjej edhe trishtimi i ditës
Nga shpirtrat e mykura fluturojnë korbat

*Prishtinë, 05 gusht 2013*

## SHËNIME BIOGRAFIKE PËR AUTORIN

**Adem Zaplluzha** u lind në Prizren, më 1943. Shkollën fillore dhe të mesme i kreu në vendlindje, ndërsa Akademinë Pedagogjike në Prishtinë. Një kohë punoi si mësues nëpër fshatrat Studençan të Therandës (ish Suharekës) dhe Hoça e qytetit, afër Prizrenit. Ndërkohë punësohet si përkthyes në Korporatën Energjetike të Kosovës. Me shkrime filloi të merret kryesisht me poezi që nga mosha e fëmijërisë. Rrugën letrare e nisi me vjershën e parë për fëmijë të cilën e botoi në revistën "Pionieri", më 1957. Si i punësuar në Korporatën Energjetike të Kosovës bashkë me shokët e punës dhe pendës themeloi grupin letrar "Lulëkuqet e Kosovës". Në Kuadër të punës së këtij grupi letrar qe botuar përmbledhja "Ngjyra e kohës", në të cilën u përfshi një numër i konsideruar i poezive të tij. Krahas krijimeve të publikuara në revistat për fëmijë, botoi edhe një serë shkrimesh nëpër gazetat e kohës që dilnin në Prishtinë dhe Shkup. Është anëtar i Lidhjes së shkrimtarëve të Kosovës, prezent në disa antologji dhe në librin Kosova letrare të poeteshës Monica Mureshan. Është prezantuar në *Leksikonin e Shkrimtarëve Shqiptarë 1501-1990,* nga Hasan Hasani, në *Leksikonin Shkrimtarët Shqiptarë për fëmijë 1872 - 1995* nga Odhise K. Grillo, si dhe në

librin *Portrete Shkrimtarësh* nga Demir Behluli, Prishtinë 2002. Në vitin 2013 Klubi i Shkrimtarëve dhe i Artistëve të Durrësit ia ndau çmimin e karrierës për kontributin në letrat shqipe. Jeton dhe krijon në Prishtinë ndërsa aktivitetin letrar e zhvillon në kuadrin e Klubit letrar "Fahri Fazliu", në Kastriot.

# BOTIME TË AUTORIT

1. **“Puthje”, poezi,** “Rilindja”, Prishtinë,1974.
2. “**Ecjet e viteve të mëdha”,** poezi, “Jeta e Re”, Prishtinë 1995.
3. **“Çamarrokët e Thepores”,** poezi për fëmijë, “Shkëndija”,Prishtinë 1996.
4. **“Muret”,** poezi, “Jeta e Re”, Prishtinë, 1997.
5. **“Morfologjia e dhembjes”,** poezi, “Faik Konica”, Prishtinë,2000
6. **“Ai vjen nesër”,** poezi, Qendra e Kulturës, Klubi letrar“Fahri Fazliu”, Kastriot, 2oo7
7. **“Letër nga mërgimi”,** poezi, Klubi letrar “Fahri Fazliu”Kastriot , 2007
8. **“Letër nga mërgimi 2 “** poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi
letrar , “Fahri Fazliu”, Kastriot 2007
9. **“Udhëndarja”,** poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi letrar ,“Fahri Fazliu”, Kastriot , 2008
1o. **“Thirrje e gjakut”,** poezi,”Qendra e Kulturës”, Klubi letrar, “Fahri Fazliu”Kastriot 2008
11. **“Asgjë sikur molla”,** poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi
letrar “Fahri Fazliu”, Kastriot, 2009.
12. **“Vesa në lotin tim”,** poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi letrar “Fahri Fazliu”, 2009,
13. “**Puthja e gozhduar”,** poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi
letrar, “Fahri Fazliu”, Kastriot , 2oo9.
14. **“Kashelasha në vargje”,** poezi për fëmijë,” Qendra e kulturës, Kastriot, 2oo9.

15. **“Pema e bekuar”,** E përkthyer, Rumani, 2o1o.
16. “Bajraktarët e vatanit”, poezi satirike, Klubi letrar, ”Fahri Fazliu” Kastriot , 2010.
17. **“Hijet e ndryshkura”,** poezi,”Qendra e kulturës”, Kastriot,2010.
18**.”Stuhi në Kutulishte”,** poezi,”Qendra e kulturës”, Kastriot,2010.
19. **“Posa ikte nata”,** poezi, “Qendra e kulturës “, Kastriot,2010.
2o**. “Loja e myshqeve”,** poezi,”Qendra e kulturës”, Kastriot,2010.
21. **”Lumëbardhi dhe gjëma”,** poezi,”Qendra e kulturës”,Kastriot, 2o1o
22**. “Metafora e heshtjes”,** poezi, “Qendra e kulturës”,Kastriot, 2o1o
23. **”Hyji në Prekaz”,** poezi,”Qendra e Kulturës”, Kastriot,2010.
24. **”Sinorët e hinores”,** poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot 2010
25. **”Don Kishoti dhe Rosinanti”,** poezi, Shoqata e Shkrimtarëve, Kastriot, 2010
26**.”Zjarri i dashurisë”,** poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2010
27. **”Kur likenet vallëzojnë”,** poezi, Shoqata e shkrimtarëve-Kastriot, 2010
28**. “Ditari në vargje”,** poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 201O
29. **“Tingujt që nuk përfundojnë”,** poezi, Shoqata e shkrimtarëve –Kastriot, 2o1o.
3o**. “Shtegu i mallit”,** poezi, Shoqata e shkrimtarëve-Kastriot, 2010

31**. ”Korniza e thyer”’**,Poezi, Shoqata e shkrimtarëve, -Kastriot, 2010
32. **“Zgjimi i gjëmës”,**Poezi, Shoqata e Shkrimtareve-Kastriot, 2010
33. **“Vallja mistike”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2010
34. **”Merre kodin”,** Poezi për fëmijë, Shoqata e shkrimtarëve Kastriot,2011
35. **“ Letër atdheut”** poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2011
36. **“ Tejdukshmëria e shiut”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o11
37. **“ Përtej teje”**,poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2011
38. **“Sa afër e sa larg”** , poezi, Shoqata e shkrimtarëve-
Kastriot, 2011
39. **“Vallja e zanoreve”,** Poezi , Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o11
40. **“Ikja e eshtrave”,** Poezi për të rritur, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o11
41**.”Kalorësit e mjegullave”,** Poezi, Shoqata e shkrimtarëve-Kastriot, 2012
42. **“Hingëllimat e shiut”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot 2012
43. **“Kur pemët i ndërrojnë këmishët”.** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
44. **“Mirëmëngjes Imzot”,** Poezi, Shoqata e shkrimtarëve – Kastriot, 2o12
45**. “Kafshimi i mikut”,** Poezi satirike, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2012

46. **“Atje tej maleve”,** Poezi, Shoqata e shkrimtarëve , Kastriot-2012
47. **“Heshtja që del në shesh,”** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve, Kastriot -2o12
48. **“Portat e shpresës”,** Poezi, Shoqata e shkrimtarëve, Kastriot-2012
49. **“Në dhomën time gjysmë të errët”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
5o. **“Kinse Lojë Shahu”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
51. **“ Për çdo dekadë nga një baladë “,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve – Kastriot, 2o12
52. **“Fusha e mëllenjave”,** Poezi, Shoqata e shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
53. **“E kujt është kjo vetmi”,** Poezi, Shoqate e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
54. **“Mos pyet për adresën e lumit”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve – Kastriot, 2012
55**. “ Stoli në parkun vjetër”** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2012
56. “**Urori i stralltë”,** poezi, Shoqata e shkrimtarëve –Kastriot, 2o12
57**. “Po të mos ishte fjala”,** Poezi, Shoqata e shkrimtarëve- Kastriot,2o12
58. **“Thyerja e urave”,** poezi, Shoqata e shkrimtarëve –Kastriot, 2o12
59**. “ Trokëllimat në gjumin e dallgëve”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
60**. “ Në flokët e dëborës”,** poezi, Shoqata e Shkrimtarëve –Kastriot, 2012
61**. “Një grusht nostalgji”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2o12

62. **“ Kur filluan të flasin njerëzit”,** poezi, Shoqata e shkrimtarëve- Kastriot, 2012
63. **“Kur stinët kapërcejnë fshehurazi”,** poezi, Shoqata e Shkrimtarëve – Kastriot,2012
64. **“ Lisi në rrënjët e veta”** , Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve –Kastriot 2o12
65. **“Eca ecëm dhe do ecim”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve – Kastriot, 2o12
66**. “Fëmijët e erës”,** Poezi, Shoqata e shkrimtarëve-Kastriot 2012
67. **“ Çast në fund të stinës”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot-2012
68. **“Si të flas me drurët”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2012
69**, “ Më pëlqejnë mendimet e tua”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot , 2012
70**. ”Andej dhe këndej kohës”,** poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot , 2012
71**. “Zëri i heshtjes”,** poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
72**. “Kush i lexoi letrat prej erës”,** poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2012
73**. “ Fluturimi i korbave në netët pa hënë”,** prozë poetike, Shoqata e Shkrimtarëve –Kastriot, 2012
74. **“Koha e ime dhe koha e jote”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot , 2012
75**.” Diku te një baladë”,** Poezi, Shoqate e Shkrimtarëve –Kastriot, 2012
76**. “ Sonte çdo gjë po i përngjan lotëve”**,Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve –Kastriot, 2012

**77 " Ky def prej hëne",** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2012
78**."Pyesni zogjtë në ikje ",**Poezi , Shtëpia botuese "Fahri Fazliu"- Kastriot 2013
79 **" Fërfërimë gjethesh**", Poezi, Shtëpia botuese "Fahri Fazliu", Kastriot- 2013
80**. "Refrene yjesh",** Poezi, Shtëpia botuese "Fahri Fazliu"- Kastriot, 2013
81. **"Te delta e mjellmave",** Poezi, Shtëpia botuese "Fahri Fazliu", Kastriot- 2013
82.**"Rinjohja",** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve "Fahri Fazliu"- Kastriot, 2013
83**."Diku në fund të një fillimi",** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve, "Fahri Fazliu"- Kastriot, 2013
84**."Makthi i hijes",** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-" Fahri Fazliu"Kastriot, 2013
85.**"Një zog prej uji",** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve "Fahri Fazliu"- Kastriot
86**."Asnjë fjalë nuk frymon",** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve, "Fahri Fazliu"- Kastriot, 2013-
87**."Daullet e një nate",** Poezi, Shoqata e shkrimtarëve "Fahri Fazliu"-Kastriot 2013
88**."Sytë e gurtë të erës"**, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve "Fahri Fazliu"- Kastriot, 2013
89. **"Fjetëm njëqind shekuj"**Prozë poetike, Shoqata e Shkrimtarëve "Fahri Fazliu"-Kastriot , 2013
**90."Kur dehen perënditë"** , Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve "Fahri Fazliu"-Kastriot -2013
91.**"Krakëllimat e natës",**Poezi, Shoqata e shkrimtarëve "Fahri Fazliu"-Kastriot, 2013

92**. “Ndjekësit e enigmave”,** Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu”-Kastriot -2013
93**“Atdheu i paçmuar”**Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-“ Fahri Fazliu”- Kastriot, 2013
94**.”Psalm i harruar** ”,Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve, “Fahri Fazliu”Kastriot 2013
95**”Për kë po bie moj kambanë”,** Poezi Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu”-Kastriot, 2013

# PËRMBAJTJA

**Për kë po bie moj kambanë - Cikli i parë** ......... 5
Zogjtë e zier ........................................................ 7
Pa lënë asnjë shenjë ............................................. 8
Sa herë që zgjohen në mëngjes .............................. 9
E mjegullave të brymta ....................................... 11
Që për hir të aromës ............................................ 12
Vetëm shpirti i erës së mirë ................................ 13
Një trup gjeometrik ............................................ 15
Me sy drejtuar kah qielli .................................... 16
Nën uturimën e mjegullave .................................. 18
Një prush i paparë ............................................... 20
Një nënë dhe një përmendore .............................. 21
Ky qytet i çuditshëm ........................................... 22
Kah po shkojnë zogjtë e erës ............................... 23
Kur kthehen shirat ............................................... 24
Një luleshqerre .................................................... 25
Për kë po bie moj kambanë .................................. 26
Ishte vonë ............................................................ 28
Një anije kozmike ............................................... 29
Kjo fantazmë uji .................................................. 30
Ishte një bir fshatari ............................................ 31
Hija ...................................................................... 32
Ka diçka të gjallë ................................................. 33
**Ose shiu pahiri troket - Cikli i dytë** ................ 35
Ose shiu pahiri troket .......................................... 37
Një njeri i madh ................................................... 38
Një zë si nga lashtësia .......................................... 39
Rrapet mund të flinin .......................................... 40
Thonë se nuk jemi askund ................................... 41
Asnjë shpresë për qytetin .................................... 43

Ishin ato vite të pushkëve .................................... 45
2. ........................................................................ 46
Një merimangë e zezë ........................................ 47
Unë kam vetëm një Zot ....................................... 48
Një vogëlush sykaltër .......................................... 49
2. ........................................................................ 50
Sa janë të vegjël disa njerëz ................................ 51
I lashë pas shpine ................................................ 52
Që ishte i tëri vrer ............................................... 53
Zogjtë nuk lindin nga hiri ................................... 54
Vajtonin edhe ikonat ........................................... 55
Kah po shkojnë zogjtë ......................................... 56
Si do të dalim në pranverë .................................. 57
Një elefant i moshuar .......................................... 58
Nuk dua të trokëllijë ............................................ 59
Si nënat tona ........................................................ 60
Ti ec deri te yjet ................................................... 61
Të thashë moj nënë ............................................. 63
Një furtunë e fortë ............................................... 65
2. ........................................................................ 66
**Diku pas atyre majave - Cikli i tretë** ................ 67
Kanë filluar të lehin netët ..................................... 69
2. ........................................................................ 70
3. ........................................................................ 71
4. ........................................................................ 72
5. ........................................................................ 73
6. ........................................................................ 74
7. ........................................................................ 75
8. ........................................................................ 76
9. ........................................................................ 77
10. ...................................................................... 78
11. ...................................................................... 80

Katalogimi në botim – (CIP)
Biblioteka Kombëtare dhe Universitare e Kosovës

821.18-1

Zaplluzha, Adem
Për kë po bie moj kambnanë / Adem Zaplluzha. - Kastriot : Shtëpia botuese “ Fahri Fazliu”, 2014. - 109 f. ; 21 cm.

Adem Zaplluzha : f. 88-97

**ISBN 978-9951-664-08-0**